Gratë në Islam

Imran N Hosein www.imranhosein.com

**Revolucioni Feminist dhe Epoka e Fundit**

Kurani e ka ndërlidhur krijimin e mashkullit the të femrës me atë të 'natës' dhe 'ditës', duke lënë të kuptohet se ata plotësojnë njëri-tjetrin "... si dy gjysmat binjake të një tërësie." Megjithatë, ata ndryshojnë në mënyrën funksionale; do të thotë se një marrëdhënie e suksesshme dhe në harmoni mes mashkullit dhe femrës, kërkon që 'dita' (d.m.th burri) duhet të funksionojë si 'ditë' dhe nuk përpiqen të bëhet "natën", dhe ngjashëm "nata" (d.m.th., gruaja), duhet të funksionojë si ' natë "(e cila mbulon dhe fsheh) dhe nuk përpiqet të bëhet" ditë '. Profeti Muhamed (salallahu alei wa 'salam) urdhëroi, ". . kur një vajzë arrin moshën e pubertetit nuk duhet të shihet trupi i saj, përveç kësaj dhe kësaj (ai vuri në dukje fytyrën dhe duart). "Kështu që gratë myslimane e kanë mbuluar gjithmonë veten me Hijab-duke mbuluar krahët, këmbët, barkun, kokën, flokët, etj, me rroba të lirshme .

Pasi që gratë kanë një funksion themelor për rritjen e fëmijëve duke i mbajtur dhe rritur fëmijët, ishte e nevojshme që ato të lirohen nga detyrimi për të fituar jetesën e tyre. Kështu që Kurani i ka detyruar burrat për ti furnizuar si dhe për ti ruajtur dhe mbrojtur ato dhe nga ana tjetër, e ka detyruar gruan që t'i bindet burrit ose kujdestarit të saj. Burrat dhe gratë duhet të martohen me emrin e bekuar të Allahut, dhe të jetojnë në përputhje me udhëzimet e Tij. Pastaj, Kurani thotë: "... Allahu vendosë dashuri dhe mirësi mes zemrave të tyre dhe " si rrjedhojë ata përjetojnë Sukun, d.m.th, paqe, kënaqësi dhe qetësi.

Por Profeti Muhamed (salallahu alei wa 'salam) paralajmëroi se në mesin e shenjave të ditës së fundit është Mesia Dexhall ( i pavërtetë) ose Anti-Krishti. "...Njerëzit e fundit që do e përcjellin atë do të jenë gratë", dhe magjia e tij mbi gratë do të jetë e tillë sa që "një burrë do të duhet të kthehet në shtëpi e t'i lidhën (i.e. t'i ndaloj me forcë) gruan, motrën dhe vajzën e tij për t'i mbrojtur ato nga joshja e Dexhallit. Kjo profeci tregon se gratë dot të mashtrohen dhe do të mahniten nga diçka që do ua kthej botën e tyre me kokë poshtë. Do të duket të jetë pozitive, ndërsa realiteti do të ishte shkatërrues. Vërtetë, ajo do të jetë si pasojë e së sulmit Dexhallit sa që 'nata' do të përpiqet të bëhet "ditë '.

Profeti profetizoi 1400 vjet më parë se gratë do të "... vishet si burrat". Kjo tashmë manifestohet në revolucionin modern feminist. Ai gjithashtu profetizoi se, "... gratë do të vishen por prapë se prapë do të jenë të zhveshura", duke treguar se revolucioni feminist do të mbjellë farën e një revolucion seksual që do të kulmojë me njerëz që do të kryejnë "... marrëdhënie seksuale në publik si gomarët." Një njeri duhet të jetë absolutisht i verbër për të mos dalluar se kjo profeci sot është përmbushur. 'Karnavali Trinidad, për shembull, është i dominuar nga femrat, shumica prej të cilëve tani janë vendosur në krye të paradës së lakuriqësisë së tyre në një shfaqje publike të vërtet pagane prej mishi dhe tejet vulgare. Dhe shumë duhet të ketë të cilat morën pjesë në panair dje, por që sot ia kthyen shpinën me neveri!

Përgjigja më e mirë laike për këtë shkatërrim pa arsye të çdo vlere të shenjtë që lidhë gjinitë së bashku, është një shpërndarje publike e prezervativëve. Implikimi i plotësimit dramatikë dhe ogurzi të këtyre profecive është se një shoqëri që e poshtëroi kësisoj vetveten do t'ia sjellë shkatërrimin vetvetes. As qeveria e as opozita nuk e kanë idenë se si ta parandalojnë një fund të tillë të turpshëm.

"Dielli lind nga Perëndimi", e cila është një shenjë e madhe e ditës së fundit, duket se përfaqëson qytetërimin modern perëndimore 'me kokë poshtë' një botë në të cilën, mes shumë gjërave tjera, gratë braktisin përgjegjësinë e tyre primare për rritjen e fëmijëve në mënyrë që të vishen si burrat dhe dalin për të punuar me orar të plotë sikur se bëjnë burrat. Çerdhet e fëmijëve bëhen nëna e re. Fëmija nuk harron kurrë, dhe kurrë nuk fal këtë shpërfillje. Dhe kështu fëmijët rebelohen dhe bëhen të pakontrolluar, madje edhe për policinë. Por ata gjithashtu ia paguajnë hakun prindërve të tyre në të njëjtën mënyrë, duke i vendosur ata në moshën e tyre të vjetër, në shtëpitë e pleqve që janë me të vërtetë vend mbeturinash për qeniet njerëzore. Vërtet, revolucioni feminist i qytetërimin modern perëndimorë ka arritur ta kthej 'natën' në 'ditë' me pasoja të tmerrshme për shoqërinë. Por, me një buzëqeshje mashtruese, sa që lindja e rrejshme e diellit nga perëndimi i thotë asaj," Ju keni bërë një rrugë të gjatë (keni arritur shumë) e dashur . "

Përktheu
Kastriot Gashi